*Autori:*
**Dr. Musli VËRBANI**

*Titulli:*
# MELAQET E ZOTIT

*Radhitja kompjetirike,*
*kopertina dhe dizajni grafik*
**Mumin Shehu**

*Shtypi*
***“FOCUS”***

**OSLO**
**2009**

# Hyrje

Nga Umeri radijallahu anhu, transmetohet se ka thënë:
“Një ditë ishim duke ndejtur te i Dërguari i Allahut, s.a.v.s. kur u duk një njeri me rroba shumë të bardha dhe flokë shumë të zeza. Në të nuk hetoheshin shenjat e udhëtimit dhe askush prej nesh nuk e njohëm. U ul pranë të Dërguarit, s.a.v.s. duke i mbështetur gjunjët e vet mbi gjunjët e tij, i vendosi duart e veta mbi mbi kofshën e tij dhe pyeti:

“O Muhamed, më trego ç’është Islami?

Muhamedi a.s. iu përgjigj. Islami është:

- të dëshmosh se nuk ka zot tjetër përveq Allahut dhe se Muhamedi është i dërguar i Zotit,
- të falësh namazin
- ta japësh zekatin
- ta agjërosh ramazanin
- ta kryesh haxhin në Kabe, nëse ke mundësi.

Ai pohoi “Të vërtetën e the”. Ne u çuditëm! Po e pyet dhe po ia vërteton.

Pastaj pyeti: Më trego ç’është Imani?

Muhamedi a.s. iu përgjigj:

- “Imani është të besosh Zotin
- Melekët e Tij
- Librat e Tij
- Të dërguarit e Tij
- Ditën e fundit
- Të besosh në të caktuarit e Tij, të mirës dhe të keqes.

Ai pastaj tha: “Të vërtetën e the”.

- Më trego ç’është Ihsani-Mirësia?
- Muhamedi a.s. iu përgjigj:

“Ta adhurosh Zotin sikur e sheh Atë, sepse, edhepse ti nuk e sheh Atë, Ai vërtetë të sheh ty”.

Pastaj pyeti: Ç’është çasti i Kijametit?

Muhamedi a.s. iu përgjigj: “Për këtë i pyeturi nuk di më shumë se ai i cili pyet”.

- Më trego mbi shenjat e tij.

Muhamedi a.s. iu përgjigj:

- “Kur robëresha t’i lind vetes zonjushë

- kur të shihen barinjët këmbëzbathur, të zhveshur e të mjerë se si garojnë në ndërtimin e godinave të mëdha. Pastaj shkoi kurse unë mbeta i habitur, e Muhamedi a.s. tha:
  "O Umer a e njohe atë që më pyeti".
- Allahu dhe i Dërguari i Tij e din më së miri iu përgjigja.
  Muhamedi a.s. tha: "Vërtë ky ishte Xhibrili, erdhi tua mësojë fenë tuaj".

( MUSLIMI )

# BESIMI NË MELAQET E ZOTIT

Muslimani i ndëgjon, i beson dhe i vërteton fjalët e Zotit të Madhëruar.

Zoti i Madhëruar në Kur’an thotë:

“**Ka besuar i dërguari ç’ka i ka zbritur prej Zotit të tij. Të gjithë** (pejgamberët edhe besimtarët) **kanë besuar Allahun dhe në melaqet e Tij**”.

Besimi në melaqet e Zotit nënkupton: Se melaqet ekzistojnë, janë të krijuara prej drite, nuk hanë, nuk pinë, nuk martohen, pra besimtari vërteton ekzistencën e tyre si krijesa të Allahut, siç tregon Kur’ani vlerën, qëllimin dhe rëndësinë e tyre.

E kanë pyetur Muhamedin a.s.: Çka është Imani?

Muhamedi a.s. është përgjigjur:

Me besu në Allahun
në **melaqet** e Tij
librat e Tij
në pejgamberët e Tij.

**Pyetje:**

1. *Çka nënkupton besimi në melaqet e Zotit?*
2. *Si është përgjigjur Muhamedi a.s. kur e kanë pyetur për Imanin?*

# CILËSITË E MELAQEVE

Melaqet kanë cilësi të posaqme me të cilat dallohen prej krijesave tjera.

**Cilësitë e tyre janë:**

- Trupi i tyre është i krijuar prej drite,
- Nuk hanë, e as nuk pinë,
- Nuk flejnë,
- Nuk martohen,
- Nuk i kundërshtojnë kurrë urdhërat e Allahut,
- Kanë krahë nga dy, nga tre apo nga katër,
- E lavdërojnë dhe e përkujtojnë Allahun deri në Ditën e Kijametit,
- Na shohin neve ndërsa ne nuk i shohim,
- Janë të shpërndara në qiell dhe në tokë,
- Të gjithë besojnë dhe nuk tregojnë kryelartësi,
- Mund të paraqiten në forma të ndryshme.

**Pyetje:**

1. *Cilat janë cilësitë e melaqeve?*
2. *A na shohin melaqet?*
3. *Ku janë të shpërndara melaqet?*
4. *Si paraqiten melaqet?*
5. *A kanë melaqet forma të njejta?*

# PUNËT E MELAQEVE

Ka shumë lloje të melaqeve dhe numri tyre është shumë i madh.
Zoti i Madhëruar për secilin lloj të melaqeve ka parapa (ka caktuar) punë të veçantë.

- Disa prej tyre i shenojnë dhe i regjistrojnë veprat e njerëzve,
- Disa i ka autorizuar për rojtarë të Xhenetit dhe Xhehenemit,
- Disa e mbajnë "**Arshin**" e madhë,
- Disa sillen rrethe përqarkë "Arshit" të madhë,
- Disa i mbrojnë njerëzit nga e keqja e shejtanëve dhe e xhinëve,
- Ndonjëri e zbret "**Vahjin**" Librat prej Zotit të Madhëruar te pejgamberët,
- Ndonjëri është i autorizuar me zbritë furnizimin (**rizkun**) prej qiellit,
- Disa e lavdërojnë Allahun pa ndërpre ditë e natë,
- Ndonjëri prej tyre do t'i fryejë "**Surit**" në Ditën e Gjykimit,
- Disa prej tyre janë të autorizuara për erërat dhe mjegullat,
- Disa janë të autorizuara për marrjen e shpirtërave,
- Disa janë të autorizuara me bë dua, dhe me kërku falje për besimtarët,
- Disa janë të autorizuara për mbikqyrjen e kodrave.

Secili e kryen detyrën ashtu siç ia ka caktuar Zoti i Madhëruar, i kryejnë detyrat me përpikëri dhe nuk kundërshtojnë.

**Pyetje:**

1. *A është i njohur numri i melaqeve?*
2. *Cilat janë punët e melaqeve?*
3. *Si i kryejnë detyrat melaqet?*

# MELAQET E DALLUARA

Zoti i Madhëruar  ka vlerësu disa melaqe më shumë se melaqet e tjera ashtu siç i ka vlerësu disa pejgamber më shumë se pejgamberët e tjerë. Allahu e vlerëson kë të donë Ai.
Pra prej të gjitha melaqeve Zoti i ka dalluar katër melaqe, e ato janë:

1. **Xhibrili**
2. **Mikaili**
3. **Melekul mevt**
4. **Israfili**

Zoti i Madhëruar në Kur’anin fisnik thotë:

**“Kush mundet me qenë armik i Xhibrilit deri sa ai ta ka zbritur Kur’anin në zemrën tënde që ishte dëshmues dhe vërtetues i asaj çka ka zbritur më parë dhe udhëzues e gjithashtu edhe përgëzues i besimtarëve. Kush është armik i Allahut, i melaqeve të Tij, i Xhibrilit i Mikailit (ai është pabesim) dhe pa kurrëfarë dyshimi Allahu është armik i mosbesimtarëve”.**

El – Bekare 97, 98.

Pastaj prej këtyre katër melaqeve të rëndësishme Zoti e ka vlerësu më së shumti Xhibrilin.

**Pyetje:**

1. *Cilat melaqe i  ka dalluar Zoti i Madhëruar nga melaqet tjera?*
2. *Çka thotë Zoti i Madhëruar për Xhebrailin?*
3. *Çka thotë Zoti i Madhëruar për ata të cilët janë armiq të melaqeve?*

# ERR-RUHUL EMINË

Ruhul Eminë apo “**Shpirti Besnik**” është emër i melaqes **Xhibril**.

**Xhibrili** është imam i melaqeve. **Xhibrili** i ka zbritur të gjitha librat qiellor te pejgamberët, pra Xhibrili ia ka zbritur Vahjin secilit në kohën e tij, për popullin e tij për t’i plotësuar nevojat e secilit popull.

**Muhamedi a.s.** Xhibrilin e ka parë në forma të ndryshme.

Nuk është për tu habitur pse melaqet paraqiten në forma të ndryshme.

Njëherë i Dërguari a.s. ka kërkuar për ta parë në formën e tij të vërtetë hyjnore!

Me lejën e Allahut, **Muhamedi** a.s. e ka parë: se si krahët e Xhibrilit të shtrirë gjerë e gjatë në horizontin e gjërë gati sa i ka përfshirë lindje e perendim.

Herën tjetër e ka parë në Natën e Miraxhit në Sidretul Munteha.

Thotë Zoti i Madhëruar në Kur’anin Fisnik:

**“E ka parë edhe herën tjetër. Në Sidretul Munteha”.**

Pra Xhibrili pasi që ia ka zbritur Kur’anin Muhamedit a.s. si dhe çdo shpallje pejgamberëve tjerë e meriton të quhet “**RUHUL EMINË**” apo **Shpirti Besnik**.

Të mësojmë edhe ne prej Xhibrilit besnikërinë dhe të gjitha detyrat tona t’i kryejmë me përpikëri dhe me besnikëri.

**Pyetje:**

1. *Kush është Ruhul Eminë?*
2. *Kush është Xhibrili?*
3. *Çka ka zbritur nga qielli Xhibrili?*
4. *A e ka parë Muhamedi a.s. Xhibrilin?*
5. *Çka duhet të mësojmë nga Xhibrili?*

# MELAQJA E RISKUT (Furnizimit)

Secili njeri e ka të caktuar sa i nevojitet furnizimi gjatë jetës së tij. Këtë “risk” apo furnizim e ka regjistruar dhe e ka shënuar **Mikaili** në momentin e lindjes së secilit njeri, pse për këtë e ka autorizuar Zoti i Madhëruar.

Na tregon shoku i Muhamedit a.s. Ibni Mes’udi se Muhamedi a.s. ka thënë:

“Secilit prej juve formimi i embrionit në barkun e nënës vjen me fazën e parë për katërdhjetë ditë bëhet farë embrioni, pastaj për katërdhjetë ditë tjera bëhet gjak, pastaj katërdhjetë ditë tjera bëhet mish, pastaj dërgohet një **melek** ia jep Shpirtin dhe urdhërohet për katër çështje:

- për regjistrimin, shënimin e riskut apo furnizimit,
- për caktimin e exhelit, jetës së tij,
- për caktimin e veprimtarisë së tij dhe
- për caktimin se a do të jetë besimtarë apo pabesimtarë (fatkeqë)

**Pyetje:**

1. *Kush e ka të regjistruar “Rizkun” apo furnizimin?*
2. *Kur meleku ia jep shpirtin (fëmiut në barkun e nënës) çka  është i urdhëruar që të regjistrojë?*

# ISRAFILI

Meleku fisnik Israfili është melaqja e cila do t'i fryejë **"SURIT"** kur të ndodhë Dita e Kijametit pastaj do t'i fryejë herën tjetër dhe njerëzit ngriten nga varret për të dhënë llogari për veprat e tyre.

Thotë Zoti i Madhëruar:

**"Pastaj i fryhet "SURIT" herën tjetër dhe menjëherë të gjithë ata** (njerëzit) **në këmbë presin** (urdhërin e Zotit për tu gjykuar për veprat e tyre).

(El-Zumer 68)

Muhamedi a.s. ua përkujtonte shokëve të tij këtë melaqe fisnike dhe u tregonte për qështjen e tij dhe pë detyrën e tij.

Një ditë derisa ishte ulur u tha shokëve të tij:

"Si do të jetë puna me ju atë ditë derisa melaqja e ka pregaditur "**SURIN**" i ka hapur krahët dhe është pregaditur me e ndëgju urdhërin e Zotit dhe pret me i fry SURIT".

Shokët thanë: "Na mjafton Allahu. Ai është mbrojtësi më i mirë. Vetëm Allahut i mbështetemi".

Vazhdimisht të themi: **"HASBUNALLAHU VE NIË'MEL VEKIL dhe 'ALALL-LLAHI TEVEKKELNA"** që në gjuhën shqipe dmth.: "Na mjafton Allahu, Ai është mbrojtësi më i mirë, vetëm Allahut i mbështetemi.

Këto dy fjali janë armët më të forta për tu siguruar nga trishtimi i fryerjes së "SURIT" në Ditën e Kijametit.

**Pyetje:**

1. *Kush është meleku Israfil?*
2. *Çka i thanë shokët Muhamedit a.s. kur i tregoi për "SURIN"?*
3. *Cilat fjalë janë armët më të forta për t'u siguruar nga trishtimi i SURIT?*

# MELAQJA E AUTORIZUAR PËR MARRJEN E SHPIRTËRAVE

Melaqja e autorizuar për marrjen e shpirtërave quhet **“MELEKUL MEVT”** për këtë arsye kjo melaqe ka rëndësi të madhe dhe është melaqe fisnike.

Thotë Zoti i Madhëruar:

**“Thuaj u bënë që të vdisni Melaqja e marrjes së shpirtërave i cili është i autorizuar për ju** (që tua marrë shpirtin)”.

Es-Sexhde 11

MELKUL MEVTI i ka ndihmëtarët e vet të cilët i ndihmojnë në kryerjen e detyrës, këtë na e tregon Zoti i Madhëruar në Kur’anin fisnik:

**“**Dhe, **Ai** (Allahu) **është i fuqishëm mbi robërit e Tij dhe gjithashtu u dërgon mbrojtës deri në momentin kur ndonjërit prej juve i vjen vdekja, ia marrin shpirtin të dërguarit Tanë e ata nuk bëjnë kurrëfarë lëshimi”.**

El-En’am 61

Besimtarit **Melekul Mevti** i vjenë në formë tëmirë, me erë të mirë, me rroba të bardha dhe e përgëzon me kënaqësinë e Allahut dhe i tregon se edhe ai do të jetë i kënaqur me Allahun.

Pabesimtarit **Melekul Mevti** i vjen në formë të trishtueshme dhe e lajmëron për moskënaqësinë e Allahut dhe denimin të cilin do ta përjetojë.

Melekul Mevti ka fuqi të madhe, për këtë arsye i merr shpirtërat në momentin e caktuar ashtu siq është i autorizuar.

Kur është pyetur Ibni Abasi: “Nëse një njeri vdes në lindje e tjetri në perendim në të njejtën kohë, atëherë si është e mundur që Melekul Mevti me ja marrë shpirtërat menjëherë”?

Ibni Abasi thotë: “Fuqia e Melekul Mevtit për lindje a perendim dritë e errësirë, tokë e detë është sikur njeriu i cili ka tavolinën (tryezën) përpara dhe çka dëshiron, si dëshiron dhe kur të dojë merrë”.

Melekul Mevti është melaqe fisnike, ai ka autorizim prej Zotit, ai nuk ka gabim pse i merr shpirtërat. Ne duhet ta rrespektojmë emrin e tij sepse Melekul Mevti nuk na shkurton jetën, nuk na e pengon furnizimin por vetëm i kryen urdhërat.

**Pyetje:**

1. *Cila është melaqja e cila i merr shpirtërat?*
2. *Si i vjen Melekul Mevti besimtarit?*
3. *Si i vjen Melekul Mevti pabesimtarit?*

# MBIKËQYRËSI I XHENETIT DHE I XHEHENEMIT

Secili nga ne e dëshiron Xhenetin, shpresojmë në Allahun që të na bëjë prej banorëve të Xhenetit.

Secili nga ne frikësohet nga Xhehenemi, prandaj e lusim Allahun që të na largojë prej atij denimi.

Zoti i Madhëruar ka autorizuar për Xhenet dhe për Xhehenem poashtu mbikëqyrës.

Melaqja e autorizuar për Xhenet është **“RIDVANI”** e ai i ka edhe ndihmësit e tij, ata i përgëzojnë dhe i urojnë besimtarët dhe besimtaret, muslimanët dhe muslimanet kur të hynë në Xhenet.

Thotë Zoti i Madhëruar:

**“Nuk i pikëllon ata (besimtarët) trishtimi i madh por i takojnë melaqet e u thonë: Kjo është dita e cila iu është premtuar juve”.**

Thotë Zoti i Madhëruar:

**“Melaqet u hynë atyre nga secila derë, e u thonë: ”Selamun alejkum” për atë që keni duruar. Nuk ka finalizim më të mirë se kjo, aty ka vendbanime të mrekullueshme”.**

Rojtari i Xhenetit quhet **RIDVAN**.

I pari i cili do ta hapë derën e Xhenetit është Muhamedi a.s.

Thotë Enes bin Maliku se Muhamedi a.s. ka thënë:

“Do t’i afrohem derës së Xhenetit, do ta hapë, ndërsa **rojtari** thotë: Kush është? Do të them: Muhamedi. Thotë rojtari: Për ty jam urdhëruar me të lejuar për ta hapur këtë derë, e nuk mund që ta hapë askush para teje”.

Zoti i Madhëruar rojtarin e Xhenetit e ka quajtur RIDVAN sepse ai është i kënaqur me banorët e xhenetit. Prandaj **RIDVAN** d.mth. **i kënaqur.**

Ndihmësit e tij qëndrojnë para dyerve të Xhenetit dhe i thërrasin besimtarët dhe besimtaret, muslimanët dhe muslimanet që të hynë në Xhenet mvarësisht prej veprave të tyre:

Kush falë namaz thirret nga dera e namazit.

Kush ka bërë xhihad thirret nga dera e xhihadit.

Kush ka agjëruar thirret nga dera e agjërimit (Rejan).

Kush ka dhënë sadak thirret nga dera e sadakës.

Disa thirren nga të gjitha dyert e lartëpërmendura.

Melaqja e autorizuar për mbikqyrjen e Xhehenemit quhet **“MALIK”.** Quhet kështu sepse kjo dmth. e ka përmbajtjen e të **“fuqishmit (të fortit)”.**

Zoti i Madhëruar për t'i ndëshkuar banorët e Xhehenemit Malikun e ka bërë të fortë dhe të fuqishëm. Ai i ka edhe ndihmësit dhe bashkëpunëtorët për t'i denuar pabesimtarët.

Thotë Zoti i Madhëruar:

**"Mbi të** (Xhehenem) **mbikëqyrin nëntëmbëdhjetë. Ne mbikëqyrës të zjarrit të Xhehenemit nuk kemi përcaktuar tjetër përpos melaqet. Dhe numrin e përcaktuar të tyre nuk e kemi bërë për asgjë tjetër vetëm se për t'i sprovuar (ndëshkuar) ata të cilët nuk besojnë".**

Thotë Zoti i Madhëruar:

**"Mbi të (Xhehenem) janë melaqet e ashpra dhe të forta"**

Të këqinjët ndëshkohe me zjarr së bashku me pabesimtarët, pas ndëshkimit të rreptë ata dëshirojnë t'i shpëtojnë zjarrit dhe e thërrasin mbikëqyrësin e xhehenemit për t'i shpëtuar por ai nuk iu përgjigjet lutjes së tyre.

Thotë Zoti i Madhëruar:

**"Ata që janë në zjarr u thonë rojeve të tyre në Xhehenem, luteni Zotin e juaj që të na lehtësojë neve një ditë prej denimit. Melaqet e Xhehenemit thonë : A nuk iu kanë ardhur të dërguar prej mesit të juve me argumente të qarta. Banorët e Xhehenemit përgjigjen: Po gjithsesi, atëherë melaqet e Xhehenemit u thonë pra thirrni ata. Por lutja e pabesimtarëve është vetëm humbje e asgjë tjetër".**

Mlaqet e xhehenemit quhen **Zebanije.**

Thotë Zoti i Madhëruar:

**"Do t'i thërrasim Zebanijet** (për t'i ndëshkuar banorët e Xhehenemit)".

**Pyetje:**

1. *Kush mbikëqyrë Xhenetin dhe Xhehenemin?*
2. *Si quhet melaqja e Xhenetit?*
3. *Kush është i pari i cili e hapë derën e Xhenetit?*
4. *Pse quhet melaqja e Xhenetit "RIDVAN"?*
5. *Nga cilat dyer hyjnë besimtarët në Xhenet?*
6. *Si quhet melaqja e Xhehenemit?*
7. *A ka ndihmëtarë melaqja e Xhehenemit?*
8. *Pse ka ndihmëtarë melaqja e Xhehenemit?*
9. *Sa mbikëqyrës ka Xhehenemi?*
10. *A janë të ashpra melaqet e Xhehenemit?*
11. *A i pranohet lutja pabesimtarit për të shpëtuar nga denimi i Xhehenemit?*

# MELAQET E AUTORIZUARA PËR ME NA PYETUR NË VARR

Zoti i Madhëruar i ka autorizuar dy melaqe për të na pyetur neve në varr për veprat tona dhe fenë tonë.

Posa të varroset i vdekuri i kthehet shpirti në trupin e tij, i vijnë dy melaqe dhe e pyetin:

- Kush është Zoti yt?

Besimtari thotë: Allahu është Zoti im.

- Cila është feja jote?

Feja ime është Islami.

- Cili pejgamber është dërguar te ju?

I Dërguari i Allahut- Muhamedi a.s.

- Cila është dituria (libri) juaj?

Kam lexuar Kur'anin librin e Allahut, i kam besuar, vërtetuar dhe praktikuar në vepër.

Pastaj e pyesin cili është Zoti yt, feja jote dhe i dërguari yt.

Zoti i Madhëruar ia përforcon fjalët besimtarit dhe ai pa hamendje thotë: Allahu është Zoti im, feja ime është Islami, pejgamberi im është Muhamedi a.s.

Nga qielli vjen një thirrje:

"E ka thënë të vërtetën robi im, shtroni shtrat të Xhenetit, visheni me rroba të Xhenetit, hapjani dyert e Xhenetit.

Nga brendia e shpirtit i vjen era e mirë, i zgjerohet gjendja dhe i zgjatet shikimi. I vjen një person me pamje të bukur, rroba të mira, erë të mirë e i thotë: Të përgëzoj me diçka të mirë, të përgëzojë me kënaqësinë e Allahut, Xhenetin me të mira të shumta dhe të përgjithshme dhe kjo është dita e premtuar.

Besimtari pyet: Ti që më përgëzon për të mira, kush je ti?

Thotë: Unë jam vepra jote.

Pastaj i hapet dera e Xhenetit dhe e sheh vendin e tij në Xhenet.

Pabesimtari pasi të varroset i kthehet shpirti në trup, i vijnë dy melaqe dhe e pyesin:

- Kush është Zoti yt?

Jo, nuk e di!?

- Cila është feja jote?

Nuk e di!?

- Cili pejgamber është i dërguar te ju?

Nuk e di !?

Pastaj i thuhet: Nuk e dite, nuk ke njohuri për këto gjëra, për këtë arsye vjen një zë nga qielli e thotë: “Shtroni shtrat të Xhehenemit dhe hapjani derën e Xhehenemit”. I vjen nxehtësi e fortë, i shtrëngohet gjendja aq shumë sa që i pëlcasin edhe eshtrat.

I vjen një person me fytyrë të keqe, rroba të këqia, erë të keqe dhe i thotë: Kjo është dita e premtuar, dita e ndëshkimit.

Pabesimtari i thotë: Kush je ti?

Unë jamë vepra e jote e keqe. Pastaj verbërohet dhe shurdhohet.

Pra melaqet e autorizuara për në varr janë **Munkeri** dhe **Nekiri**.

**Pyetje:**

1. *Sa melaqe i ka autorizuar Zoti i Madhëruar për me na pyet në varr?*
2. *Çka ndodhë me të vdekurin kur të varroset?*
3. *A ia forcon fjalët Zoti i Madhëruar besimtarit në varr?*
4. *Çka ndodhë me besimtarin në varr?*
5. *Çka ndodhë me pabesimtarin në varr?*

# MELAQET E AUTORIZUARA PËR MBAJTJEN E ARSHIT

**Arshi** është qështje më e lartë dhe më e madhe e krijesave.

Thotë Muhamedi a.s.: “Nëse luteni, kërkoni prej Zoti të Madhëruar Xhenetin Firdevs, pse Firdevsi është mesi i Xhenetit dhe prej Xheneteve më të larta dhe mbi të është “**Arshi**” i të Gjithëmëshirshmit dhe prej aty burojnë lumejt e Xhenetit”.

Këtë Arsh madhështorë e mbajnë melaqet fisnike. Ata gjithashtu e lavdërojnë, e falenderojnë dhe e besojnë Zotin e tyre, dhe nuk tregojnë kryelartësi por kërkojnë falje për besimtarët.

Thotë Zoti i Madhëruar:

**“Ata** (melaqet) **të cilët e mbajnë Arshin dhe çka ka rreth tij e lavdërojnë dhe e falenderojnë Zotin e tyre dhe besojnë në Të dhe kërkojnë falje për ata të cilët besojnë: O Zoti ynë Ti ke përfshi çdo gjë me mëshirën dhe diturinë Tënde. Fali ata të cilët pendohen dhe pasojnë rrugën Tënde. Ruaj ata nga denimi i Xhehenemit”.**

Numri i atyre melaqeve të cilat e mbajnë Arshin janë tetë.

Thotë Zoti iMadhëruar: **“E mbajnë arshin e Zotit tënd, mbi ta (arsh) atëherë do të jenë tetë”.**

Thotë Harunë bin Raiabi se bartësit e arshit janë tetë. Katër prej tyre thonë: “SUBHANEKE VE BI HAMDIKE” për butësinë pas diturisë Tënde. “SUBHANEKE VE BI HAMDIKE” për falje pas fuqisë Tënde.

Për fuqinë dhe mundësinë e melaqeve të cilat e mbajnë Arshin nuk di askush përpos Zotit të Madhëruar.

**Pyetje:**

1. *Çka është Arshi?*
2. *Çka është Firdevsi?*
3. *Kush e mbanë Arshin?*
4. *Çka thonë melaqet të cilat e mbajnë Arshin?*
5. *Sa është numri i melaqeve të cilat e mbajnë Arshin?*
6. *Si luten melaqet të cilat e mbajnë Arshin?*

# MELAQJA E AUTORIZUAR PËR SHI

Zoti i Madhëruar ka caktuar melaqe për të zbritur shiun nga qielli që të ngjallë tokën pasi të thahet dhe të teret, që toka të lulëzojë dhe të ringjallet pas vdekjes së saj.

Na tregon shoku i Muhamedit a.s. Ebu Hurejre se Muhamedi a.s. ka thënë:

“Derisa një njeri shkonte në një pjesë të shkretëtirës e ndëgjon një zë lart mbi mjegulla: “Ujite bashqen (arën) e Abdullahut”. Kur mjegullat u larguan dhe shkuan në drejtim të një are dhe e lëshuan shiun në të, pastaj u formua një përrockë nga ai ujë. Aty në arë qëndronte një njeri i cili me shatë e pëcillte ujin ka dëshironte.

E pyeti njeriu pronarin e arës: “Si e ke emrin”? Kur ai u përgjigj me të njejtin emër të cilin e kishte ndëgjuar lartë mbi mjegulla atëherë i tha: Pse po më pyet për këtë? Ai tha: Kam ndëgjuar një zë mbi mjegulla i cili thonte të zbresin mjegullat shi mbi arën tënde. E pse kështu nuk e di! I tha: Pasi po më pyet po të tregoj: Unë pasi t’i mbledhi të lashtat, një pjesë e jap sadakë, një pjesë e shpenzoj për veten dhe familjen time dhe një pjesë e shpenzoj për tokën”.

Pra me sadakë fitohet mëshira e Allahut, dhe Allahu na furnizon me të gjitha begatitë e natyrës dhe të tokës.

**Pyetje:**

1. *Çka ka caktuar Zoti i Madhëruar për **shi**?*
2. *Çka fitohet me sadakë?*

# MELAQJA E AUTORIZUAR PËR KODRA

Melaqja fisnike e autorizuar për kodrat, kujdeset dhe i mbanë ato.

Për këtë na tregon Aishja r.a.: “I kam thënë të dërguarit të Allahut se kur ka qenë dita më e vështirë për ty se sa dita e luftës në Uhud. E Muhamedi a.s. ka thënë: “Kam përjetuar prej popullit tënd çka nuk kam përjetuar ditën më të vështirë deri në ditë n e Kijametit.

I kam paraqitur ftesë për besim fisit ABDU LEJL dhe nuk më është përgjigjur. U largova nga aty i pikëlluar deri sa arrita në një vend, kur e ngrita kokën e pashë se më kishin mbuluar mjegullat. Shikova, kur aty pashë Xhebrailin i cili më tha: Zoti i Madhëruar ka ndëgjuar për fjalët e këtij populli, dhe se nuk të është përgjigjur në ftesë. Unë jamë **Melaqja e kodrave.** Më ka dërguar Zoti yt që të veproj çka do që ti më urdhëron, nëse dëshiron i bashkoj këto kodra dhe përmbyti këtë fis”.

Muhamedi a.s. çka i ka thënë: “Shpresoj se prej tyre do të dalin (pasardhës) të cilët do ta adhurojnë vetëm Allahun dhe që nuk i bëjnë shokë Atij”.

Nga ky hadith kuptojmë:

1. Pejgamberët në rrugën e Allahut sprovohen në të gjitha mënyrat.
2. Zoti i Madhëruar ka autorizuar melaqe për kodra.
3. Zoti i Madhëruar iu përgjigjet nevojave të pejgamberëve.
4. Butësia e Muhamedit a.s. ndaj popullit të tij.

**Pyetja:**

1. *Çka ka autorizuar Zoti i Madhëruar për kodra?*
2. *Çka i ka thënë Melaqja e kodrave Muhamedit a.s. kur nuk e ka pranuar ftesën fisi ABDU LEJL?*
3. *Çka i ka thënë Muhamedi a.s. Melaqes së kodrave?*

# MELAQET E AUTORIZUARA ME BË LUTJE PËR BESIMTARËT

Zoti i Madhëruar ka krijuar melaqe për me bë dua për besimtarët.

Thotë Zoti i Madhëruar:

"E lavdërojnë dhe e falenderojnë Zotin e tyre dhe besojnë në Të dhe kërkojnë falje për ata që besojnë. O Zoti ynë i cili ke përfshi me mëshirë dhe dituri çdo gjë, fali ata të cilët janë penduar dhe pasojnë rrugën Tënde. Mbroj ata nga dënimi i Xhehenemit, o Zoti ynë shtini në Xhenetin "ADN" të cilin u ke premtuar atyre dhe kush bënë vepra të mira prej prindëve të tyre, bashkëshortëve (bashkëshorteve) të tyre dhe trashigimtarët e tyre. Vërtetë Ti je i Fuqishëm. Pastroj nga të këqijat, kënd e pastron nga të këqiat vërtetë atë (atëherë) e ke mëshiruar. Kjo vërtetë për të është fitore e madhe".

Nga ky lloj i melaqeve ka caktuar Zoti i Madhëruar me bë dua për njeriun i cili bën dua për vëllaun e tij kur ai është larg.

Thotë Ebu Dardai:

"Duaja e besimtarit për vëllaun e tij kur ai nuk është në prezencën e tij është e pranuar. Mbi kokën e tij qëndron një melaqe, beson dhe e ndëgjon duan për të mirë e thotë: "AMIN" edhe ty gjithashtu njësoj.

Të bëjmë dua për vëllezërit tanë e në të njejtën kohë të fitojmë duanë e meleqëve mbi ne.

**Pyetje:**

1. *Çka ka autorizuar Zoti i Madhëruar për besimtarët?*
2. *Si luten melaqet për besimtarët?*
3. *A duhet të bëjmë dua për vëllezërit tanë?*
4. *Pse duhet të bëjmë dua për vëllezërit tanë?*

# MELAQET E AUTORIZUARA PËR ME I SHËNUAR DHE REGJISTRUAR VEPRAT TONA

Zoti i Madhëruar ka autorizuar melaqet “**Shkrues Fisnik**” me i regjistruar veprat tona.

Thotë Zoti i Madhëruar:

**“Jo, jo kurrsesi jo! Po si po e mohoni Ditën e Kijametit. Ndërsa është e vërtetë se për ju** (janë caktuar) **rojtarët Shkrues Fisnik** (ata) **dinë çdo gjë çka veproni”**

Shkruesit fisnik i regjistrojnë veprat e mira e të këqia të njeriut, i shkruajnë edhe fjalët e njeriut pa marrë parasyshë se çfarë fjale është ajo. Ato i shkruajnë në librin (ditarin) e njeriut në të cilin njeriu do të shohë çdo vepër të tij, të vogël apo të madhe në Ditën e Kijametit.

Zoti i Madhëruar ka caktuar njërën melaqe në anën e djathtë për t’i regjistruar veprat e mira. Ndërsa tjetrën në anën e majtë pë t’i regjistruar veprat e këqia. Mirëpo këto janë në pajtim ashtu që melaqja në anën e djathtë veprën e mirë e regjistron menjëherë, ndërsa melaqja në anën e majtë nuk e regjistron menjëherë por në prezencë të melaqes në anën e djathtë.

Këto dy melaqe nuk ndahen nga njeriu as ditën as natën dhe e shënojnë çdo fjalë që e flet njeriu.

Thotë Zoti i Madhëruar:

**“Nuk flet** (njeriu) **asnjëherë e të mos jetë në prezencën e tij** “**Rekibi**”, “**Atidi**”.

“Rekibi” në anën e djathtë,

“Atidi” në anën e majtë.

Këto shenojnë fjalët e mira apo të këqija ashtu që i shënojnë edhe fjalët si p.sh. hëngra, pita, shkova, erdha, shiqova etj.

Nëse vepron keq, flet keq e pastaj pendohesh sinqerisht atëherë melaqja në anën e majtë nuk e shenon.

**Pyetje:**

1. *Kush i regjistron veprat tona?*
2. *A i shkruajnë" Shkruesit Fisnik" edhe fjalët tona?*
3. *Ku shkruhen veprat tona?*
4. *A do t'i shoh njeriu veprat e tij?*
5. *Çka shkruan melaqja në krahun e djathtë?*
6. *Çka shkruan melaqja në krahun e majtë?*
7. *A ndahen ndonjëherë melaqet të cilat i shkruajnë veprat nga njeriu?*
8. *Si quhet melaqja në anën e djathtë?*
9. *Si quhet melaqja në anën e majtë?*
10. *Nëse vepron keq dhe pendohesh a e shenon veprën melaqja në anën e majtë?*

# *MELAQJA E AUTORIZUAR PËR MBROJTJEN E NJERIUT*

Zoti i Madhëruar ka krijuar melaqe për ta mbrojtur njeriun nga çdo e keqe.

Thotë Zoti i Madhëruar:

“**Ai (njeriu) ka përcjellës** (të cilët ndërrohen për çdo ditë) **para dhe mbas e ruajnë atë me urdhërin e Allahut**”**.**

Këto melaqe e ruajnë njeriun prej xhinëve dhe shejtanëve.

Pra njeriu vazhdimisht ka përcjellës natën apo ditën. Kur të përfundojë dita melaqet e ditës ngriten lart në qielldhe vijnë melaqet e natës dhe e ruajnë qëtë mos i ndodhë diç çka nuk i është shenuar atij. Nëse do me i ndodhë ndonjë fatkeqësi çka nuk i është shenuar atherë ato e mbrojnë prej asaj fatkeqësie.

Thotë Ebu Hurejre:

Ka thënë Muhamedi a.s.:

“Ndërrohen melaqet e natës dhe të ditës në namazin e sabahut dhe të ikindisë. Kur të ngriten melaqet në qiell (Zoti e di) por i pyet ato melaqe të cilat kanë qenë në mbrojtjen e njeriut:

“Si i keni lënë robërit e Mi”?

Melaqet thonë: Kur kemi shkuar i kemi gjetur në namaz dhe kur kemi ardhur i kemi lënë në namaz”.

**Pyetje:**

1. *A ka melaqe të cilat e ruajnë njeriun nga fatkeqësia?*
2. *Prej kujt na ruajnë melaqet?*
3. *A ndërrohen melaqet të cilat e ruajnë njeriun?*
4. *Kur të ngriten melaqet në qiell për çka pyeten?*

# *MELAQET E AUTORIZUARA PËR TA VIZITUAR DHE KONROLLUAR TOKËN*

Zoti i Madhëruar ka krijuar melaqe për ta vizituar tokën dhe për t'i kërkuar vendtubimet në të cilat përkujtohet Allahu.

Vendtubimet e përkujtimit të Allahut janë:

Vendtubimet e këndimit të Kur'anit dhe mësimit të tij, e mësimit të haditheve të Muhamedit a.s., vendtubimet e mësimit të hallallit dhe haramit, vendtubimet e tesbihut dhe istigfarit, vendtubimet e diturisë së dobishme.

Ebu Hurejra thotë:

Ka thënë Muhamedi a.s.:

"Vërtetë Zoti i Madhëruar dërgon melaqe në tokë për të kontrolluar rrugët dhe për t'i kërkuar ata të cilët e përkujtojnë Allahun. Kur të takojnë popullin i cili e përkujton Allahun. (U thuhet): "Kërkoni çka ju nevojitet", dhe i mbulojnë me krahët e tyre në qiell.

Zoti i Madhëruar e di por prap i pyet melaqet:

- Çka thonë robërit e mi?
  Subhanallah, Elhamdulilah, Allahu ekber.
- A më kanë parë?
  Jo për Zotin nuk të kanë parë.
- Po si do të vepronin nëse më shohin?
  Sikur të të shohin do të të adhuronin më shumë, do të të falenderonin më shumë dhe do të të lavdëronin më shumë.
  Pastaj Zoti iMadhëruar i pyet melaqet:
- Çka kërkojnë prej Meje?
  Kërkojnë Xhenetin.
- A e kanë parë atë?
  Jo, për Zotin nuk e kanë parë.
- Po sikur ta shihnin?
  Sikur ta kishin parë do ta lakmonin më shumë, do ta dëshironin më shumë dhe do ta kërkonin më shumë.
  Pastaj Zoti i Madhëruar prap pyet melaqet:
- Prej çka kërkojnë mbrojtje?
  Nga zjarrit (Xhehenemit).
- A e kan parë atë?
  Jo pë Zotin nuk e kanë parë.

- Po sikur ta shihnin.

  Sikur ta kishin parë do të frigoheshin më shumë prej tij dhe do të largoheshin nga rruga e cila të shpie atje.

  Zoti në fund thotë: “Dëshmoj para juve se ia kam falur atyre gabimin”.

  Njëra nga melaqet thotë: Në mesin e tyre është një njeri i cili ka ardhur për nevojë tjetër.

  Zoti i Madhëruar thotë: “Ata janë një popull dhe të gjithë janë për një kuvendim”.

Nga ky hadith kuptojmë se Zoti i Madhëruar i do ata të cilët e përkujtojnë Atë, njëherit ata kanë vlerë të madhe te Zoti i Madhëruar.

Pashtu ata të cilët e përkujtojnë Zotin i dojnë edhe melaqet.

**Pyetje:**

1. *Cilat janë vendtubimet e përkujtimit të Allahut?*
2. *Kush i viziton vendtubimet e përkujtimit të Allahut?*
3. *Çka thonë melaqet kur ta takojnë popullin i cili e përkujton Alahun?*
4. *Çka kuptojmë nga hadithi i cili tregon për popullin i cili e përkujton Allahun?*

# MELAQET E AUTORIZUARA ME PREZENTU NË NAMAZIN E XHUMASË

Namazi i xhumasë është namaz javorë.

Çdo musliman duhet të shkojë në xhami ku tubohen dhe bashkohen të gjithë muslimanët për ta falur këtë namaz.

Në namazin e xhumasë shkojnë edhe melaqet për t'i shkruar emrat e atyre të cilët shkojnë me e falë këtë namaz dhe për ta ndëgjuar ligjeratën e xhumasë.

Ebu Hurejra r.a. tha se Muhamedi a.s. ka thënë:

“Kur të vjen dita e xhumasë, në derën  e secilës xhami qëndrojnë melaqet të cilat i shkruajnë ata të cilët hynë për ta falur namazin e xhumasë. Ai i cili shkonë më herët ka vleftë më të madhe.
Kur imami fillon ligjeratën (melaqet) i mbyllin regjistrat dhe e ndëgjojnë ligjeratën”.

Pra sa më herët të shkojmë në xhami për ta falur namazin e xhumasë, kemi shpërblim më të madh e sa më vonë të shkojmë kemi shpërblim më të vogël. Duhet që gjithmonë të shkojmë sa më herët në namazin e xhumasë që emrat tanë të jenë të shkruara në rreshtat e para të regjistrave të melaqeve.

**Pyetje:**

1. *Çka duhet të bëjë muslimani në ditën e xhuma?*
2. *Çka shënojnë melaqet te dyert e xhamive në ditëne xhuma?*
3. *Çfarë shpërblimi kanë ata të cilët shkojnë më herët në xhami në ditën e xhuma?*

# MELAQET E AUTORIZUARA VETËM PËR NAMAZ

Zoti i Madhëruar ka autorizuar melaqet të cilat përcjellin muslimanin kur të falet me xhematë dhe bëjnë dua me ju pranu lutja e tij.

Thotë Muhamedi a.s.:”Kur të thotë imami “Gajril magdubi alejhim veled-dalijnë” thuani **amin**. Pse **amin** thojnë edhe melaqet, e kush thotë **amin** së bashku me melaqet i falen gabimet e më parme të tij”.

Pra naga ky hadith kuptojmë se duhet shkuar në xhami me u falë me imam për ta arritur shpërblimin e melaqeve sepse edhe ato së bashku me neve thonë **amin**.

Poashtu edhe kur të ngritet imami nga rukuja dhe thotë “Semi’all-llahu limen hamideh” thuani: “**Rabbena lekel hamd**” pse edhe melaqet thonë: “**Rabbena lekel hamd**” e kush thotë së bashku me melaqet i falen gabimet e mëparshme të tij.

Për këtë arsye namazi me xhematë ka vleftë të madhe. Vlefta e namazit me xhematë është **njëzetë e shtatë** herë më e madhe se me u falë vetëm.

**Pyetje:**

1. *Kush i përcjellë muslimanët kur të falen me xhematë?*
2. *Çka duhet thënë kur të thotë imami në namaz, “Gajril magdubi alejhim veled-dal-lijnë?*
3. *Çka fitojmë kur të falemi në xhami me xhematë?*
4. *Çka duhet të themi kur në namaz imami thotë: “Semi’all-llahu limen hamideh”?*
5. *Sa është vlefta e namazit me xhematë më e madhe se me e falë vetë?*

# MELAQET IU NDIHMOJNË BESIMTARËVE

Melaqet kryejnë punë të shumta. Disa mbajnë Arshin, disa janë rojtarë të Xhenetit, disa rojtarë të Xhehenemit, disa kujdesen për erërat, disa për furnizimine gjallesave, disa janë mbikëqyrës të kodrave. Mirëpo prej punëve kryesore janë ato punë që kanë të bëjnë me besimtarët të cilët e adhurojnë vetëm Allahun, falin namazin, japin Zekatin, agjërojnë Ramazanin dhe e kryejnë Haxhin.

Pra melaqet iu dalin në ndihmë besimtarëve në momente të vështira. Sikurse ka ndodhur në luftën e Bedrit kur melaqet kanë luftuar së bashku me besimtarët kundër pabesimtarëve.

Në luftën e Bedrit besimtarët ishin pak, të sdathur , të pambrojtur, ndërsa pabesimtarët ishin shumë, ishin të pregaditur mirë dhe të mbrojtur mirë, mirëpo Zoti i Madhëruar dërgoi melaqe me iu ndihmuar për të korrur fitore.

Vërtetë ashtu ka ndodhur. Fitorja e Bedrit ishte fitore e besimtarëve ku iu kanë dalur në ndihmë melaqet.

Thotë Zoti i Madhëruar:

“Allahu ju ka ndihmu në Bedër, kur ju keni qenë të dobët dhe të pafuqishëm. Pra frigojuni vetëm Allahut që të jeni falenderues. Përkujto (o Muhamed) kur u thoshe besimtarëve: A nuk ju mjafton ndihma e Zotit tuaj me tremijë melaqe të zbritura (në mesin e juaj për ndihmë).

Po! Po! (Ju mjaftojnë). Nëse ata ju sulmojnë bëhuni të durueshëm dhe të dëgjueshëm dhe Zoti juaj menjëherë do të ju dërgojë në ndihmë pesëmijë melaqe të shënuar me shenjë të dalluar, Allahu e ka bërë kështu që t’ju përgëzojë juve dhe t’ju qetësojë zemrat e juve se fitorja është vetëm nga Allahu i Plotëfuqishëm dhe i Gjithëdijshëm. Që grupet pabesimtare t’i shkatërrojë apo t’i turpërojë e të kthehen ata të humbur e të nënqmuar”.

**Pyetje:**

1. *Kush i del në ndihmë besimtarëve në momente të vështira?*
2. *Kush iu ka dalur në ndihmë besimtarëve në luftën  e Bedrit?*

# ALLAHU DËRGON MELAQE ME I SPROVU NJERËZIT

Kush duron në vështërsi dhe në probleme të cilat i paraqiten Zoti i shpërblen me të mira. Kush e falenderon për të mirat që ia jep Zoti, ia shumfishon ato të mira.

Kur dëshiron Allahu që të dënojë ndokënd i cili punon punë të këqija dërgon melaqe me i denu, ose një popull vepron me padrejtësi Zoti dëgon melaqet për ta shkatërruar atë popull. Kështu ka ndodhur me popullin e Lutit a.s. Ai i këshillonte , i udhëzonte në punë të mira. Mirëpo populli i tij nuk e dëgjoi, për këtë arsye Zoti i Madhëruar dërgoi melaqet të cilat shkatërruan këtë popull. Po me të njejtën mënyrë nëse dikush punon punë të mira Zoti dërgon melaqe me i dhënë atij të të miratë shumta.

Të shohim se si ka ndodhur me tre persona të një vendi ku njëri e kishte zgjebën i dyti ishte pa flokë (qel) dhe i treti i verbër.
Që të tre kishin të meta , që të tre ishin të vetmuar, nuk u ndihmonte askush por vetëm largoheshin prej tyre për shkak të sëmundjeve neveritëse të tyre, dhe për shkak të papastërtisë së tyre.

Allahu dërgoi një melaqe te ata për t'i sprovuar duke u dhënë atyre pasuri dhe duke ua larguar sëmundjet.

Melaqja shkoi te njeriu i parë:

- Çka dëshiron i tha?

Nuk dua asgjë pos të më shërojë Zoti nga kjo sëmundje dhe të kem pasuri sa për eksistencë.

Melaqja e preki dhe ai u shërua nga zgjebja, pastaj i tha se Allahu të jep këto dy dele dhe ti prej tyre do të pasurohesh.

Pastaj melaqja shkoi te njeriu i dytë dhe i tha:

- Çka dëshiron?

Njeriu pa flokë qeli i tha: Nuk dua asgjë tjetër pos të më shërojë Zoti nga kjo sëmundje dhe të kem pasuri sa për eksistencë.

Melaqja e preki dhe ai u shërua nga sëmundja, pastaj i tha se Allahu të jep këto dy dele dhe ti prej tyre do të pasurohesh.

Në fund melaqja shkoi te njeriu i tretë dhe i tha:

- Çka dëshiron?

I verbëri tha: Nuk dua asgjë tjetër pos të më kthejë shikimin Zoti dhe të kem pasuri sa për eksistencë.

Melaqja e preki dhe i erdhi shikimi, pastaj i tha se Allahu të jep këto dy dele dhe ti prej tyre do të pasurohesh.

Kaluan shumë vite ata u forcuan dhe u pasuruan pasiqë Allahu i Madhëruar i kishte frymëzu delet të shumohen. Pas atyre viteve të shumta Allahu e dërgoi melaqen dhe e urdhëroi që të shëndrohet në formën e një njeriu të varfër, me rroba të vjetra që t'i sprovojë ata, a janë bëmirësa, a e falenderojnë Zotin dhe a u ndihmojnë nevojtarëve.

Në atë formë si i varfër melaqja kërkoi ndihmë prej njeriut të parë i cili kishte pasur zgjebën e i tha: "Jamë udhëtarë kam nevojë për ndihmë, më jep diç prej asaj që të ka dhënë Allahu"!!

Ai e refuzoi dhe filloi t'i bërtas duke e qortuar. Në atë moment befasishtë prej formës së njeriut të varfër u shëndrue në formën e melaqes së vërtetë dhe i tha: "Pasi ti nuk i njeh të mirat e Allahut dhe njerëzit nuk kanë dobi prej teje kthehu zgjeban siç ishe më parë. Dhe menjëherë u kthye në sëmundjen e mëparme.

Melaqja vazhdoi dhe shkoi te njeriu i dytë si i varfër dhe kërkoi ndihmë prej tij. Ai u tregua më koprac. Filloi t'i bërtas, ta ofendojë dhe ta largojë me forcë. Melaqja me shpejtësi u shëndrua në formën e vërtetë dhe i tha: "Kthehu në sëmundjen e mëparme pa flokë (qel) dhe me urdhërin e Allahut u sëmu. Ai filloi të qajë dhe u pendu por pendimi i tij nuk pati efekt.

Vazhdoi melaqja me e provu njeriun e tretë. Kur shkoi te ai kërkoi ndihmë u paraqit si i varfër, i gjorë dhe me rroba të vjetra dhe i tha: "A keni diçka të më ushqeni se jamë i uritur.

Ai me zemërgjërësi i tha: "O vëlla ti je i varfër dhe nevojtarë. Por tërë kjo pasuri është begati prej Allahut, merr sa të duash dhe sa të kesh nevojë vetëm se për këtë falenderoje Alahun e jo mua". Melaqja prej të varfërit u shëndrua në formën e vërtetë e tha:

"Ti je bëmirës falenderues dhe i dobishëm për shoqërinë, për këtë arsye Allahu do ta shtojë pasurinë dhe do të japë shëndet të fortë përgjithmonë.

# PËRMBAJTJA